Në vitin 1831, David Urquhart (1805–1877), vizitoi Shqipërinë. Ai ishte politikan skocez dhe kishte shërbyer edhe si sekretar i ambasadës britanike në Stamboll. Nga viti 1847 deri në vitin 1852 shërbeu si anëtar i Parlamentit Britanik. Urquhart është autor i librit "*Shpirti i LindjeS*".

Në vitin 1831, ai kaloi nga Korfuzi në Sarandë dhe vizitoi Sarandën, Gjirokastrën, Tepelenën, Beratin dhe Kavajën. Pranë lumit Erzen, ai humbi rrugën, por u shpëtua nga një çoban vllah, i cili i mundësoi të vazhdonte udhëtimin drejt Durrësit dhe Shkodrës. Përshkrimet e tij japin pamjen e një Shqipërie të molisur nën peshën e një Perandorie Osmane të kalbur. Ai shkruan si vijon:

> *"I pashë shqiptarët në gjendjen e tyre më të egër dhe në ditët e tyre më të vështira. Sot i shoh në një gjendje poshtërimi, të cilën shpresoj që ta kenë vetëm të përkohshme. Nëse ndonjëherë do të kem rastin të vizitoj sërish vendin e tyre të bukur, ndoshta do të kaloj nëpër tarracat dhe rrugët e tyre, në mes të paqes dhe qetësisë së një peizazhi të formuar nga fusha dhe gardhe, larg zhurmës së luftës dhe alarmeve, të zëvendësuara nga industria dhe prodhimi vendas që buron nga pasuritë e këtij vendi. Është e vërtetë se tani ekziston një qetësi, por ajo*

*është qetësia e frikës. Siguria që përjetova ishte një siguri e blerë me një pazar të bërë me sunduesit.”*

“Shpirti i shqiptarëve është i vrarë; çdo individ i këtij kombi është një qenie e transformuar dhe, siç thonë ata vetë: ... ‘zemrat tona janë ftohur dhe buzët na janë tharë.’”

Çfarë përshkrim i dhimbshëm për kombin tonë në ato ditë të errëta osmane, nga një udhëtar skocez! Por le të vazhdojmë më tej me përshkrimin e tij:
Në Kavajë, ai vëren dallimin midis kostumeve të jugut dhe atyre të Gegërisë.

*“Gegët kanë kostume të ndryshme nga toskët. Ata veshin fustanella të gjera dhe të gjata, ndërsa xhaketa e shkurtër e jugut është më e zgjatur, deri sa të mbulojë fustanellën... Unë kurrë nuk kam parë diçka më të bukur sesa fëmijët e tyre kur janë bashkë. Këto krijesa të vogla veshin, në miniaturë, rrobat e të rriturve të tyre, dhe e kuqja e ëmbël e faqeve u shkon shumë për shtat me ngjyrën që mbizotëron në kostumet e tyre dhe që i tejkalon të gjitha ngjyrat e tjera.”*

Gjatë udhëtimit të tij nga Kavaja në Durrës, David Urquhart humbi rrugën, por nuk harron të kujtojë se e njëjta gjë mund t’i kishte ndodhur edhe Perandorit Komnen në

natën që pasoi betejën e paharrueshme të Durrësit, kur ushtria perandorake, e përbërë nga grekë, turq, çekrezë dhe anglezë, u shpartallua dhe u shpërnda nën valën e heshtave të Robert Guiscard-it dhe Normanëve të tij.

> *"Dyrrahiumi është qyteti më i lashtë dhe më i fuqishëm ndër qytetet bregdetare të Ilirisë, i mbrojtur nga natyra dhe i përshkruar si i pathyeshëm nga arti. Aty ndodhen porta me hapësira të mëdha dhe të sigurta, fusha të gjera ndër më pjelloret. Në këtë qytet gjenden ndërtesa të shenjtëruara, tempuj madhështorë dhe të kushtueshëm; këtu shfaqen imazhet e mbretërve, perandorëve dhe princave të lashtë.*
>
> *Kolosi (Colossus ingens) i Hadrianit (perandor romak – shënimi M.B.), prej metali të derdhur, qëndronte kryelartë në Portën e Kavajës. Në perëndim ndodhet një arenë amfiteatri, e ndërtuar me mjeshtëri dhe bukuri të mrekullueshme, si dhe mure të përforcuara e zbukuruara me kulla, të përshtatshme për tregti.*
>
> *Ky ishte Durrësi që kishte pritur vetë Senatin Romak. Çfarë qyteti madhështor ka qenë ai – ipsa ruina docet (vetë rrënojat dëshmojnë për këtë). Por rrënojat e tij sot nuk e tregojnë më atë madhështi."*

Më tej, David Urquhart na jep një përshkrim të Mehmet Ali Pashës, duke treguar për influencën shqiptare në shtetin e Egjiptit dhe në Siri, si dhe për çështjet me të cilat merrej diplomacia britanike në atë kohë. Ai e vazhdon udhëtimin drejt Shkodrës, ku shpjegon pashallëkun e Bushatllinjve dhe përbërjen etnike e shoqërore të popullsisë së këtij qyteti.

*[1] David Ulquhart – The spirit of the East, Journal of Travelers through Roumeli during an eventful period, autor of the Turkey and its Resourcies – England, France, Russia, and Turkey. Volumi I, Henry Colburn Publisher, Great Mariborough Street, 1838.*